**Daut Demaku**

**Mendimi pozitiv në jetë**

# A F O R I Z M A

**Kur pi ujë, mendo për burimin.**

**Pastro zemrën nga lakmia, ke çliruar këmbët nga zinxhirët.**

**Mendimi pozitiv është sikur dielli, asgjë nuk rëndon, asgjë nuk rrënon, asgjë nuk lëndon.**

**Për ju, më të dashurit nën këtë diell:**
**Driton, Diturie, Dorlir e Puhie**
**dhe për të gjithë moshatarët tuaj.**

**Të gjithëve po ju them:**
**Ngado që shkoni, kudo që jeni,**
**dashurinë time me vete e keni...**

**Parajsa është të qenit i përkryer.**

**Gjithmonë ia del mbanë, kur e di ç'je duke bërë.**

**Kush është më i shpejti në botë? Ai që arrin mirë në cak.**

**Më mirë të humbet një minutë në jetë, se jeta për një minutë.**

**Sa ia puth dorën tjetrit – puthe dorën tënde.**

**Të keqen ty, moj mendje, që s'e njohe veten tënde.**

**Mos u nis, mos u nis, mos u nis – por kur të nisesh, mos u ndal.**

**Lima, dalëngadalë, bëri tranë halë.**

**Dhimbja e nxit njeriun të mendojë. Mendimi e bën njeriun të mençur. Mençuria e bën jetën të lehtë.**

**Prej njëqind sëmundjeve, pesëdhjetë shkaktohen nga gabimet tona e pesëdhjetë të tjera nga mosdija jonë.**

**Burrin nuk e sjell në shtëpi dashuria e fëmijëve, por mençuria e gruas.**

Lexues,

**Merre këtë tufë mendimesh pozitive, por mos e mbaj vetëm për vete. Ligj themelor i jetës është ligji i marrjes dhe i dhënies. Unë kam marrë diku dhe t'i kam dhuruar Ty. Ti merri nga këtu dhe dhuroja dikujt tjetër. Sikur jeta që i jep jetës. Kjo është forca e njerëzimit.**

**Merri thëniet prej këtij libri, prej kësaj tufe, lexoji për vete, por edhe përdori në njërën prej këtyre mënyrave: kur të duash t'ia dërgosh ndokujt ndonjë dhuratë për ditëlindje, për fejesë, martesë, për lindje të fëmijës apo për cilindo rast, atëherë përshkruaje një thënie apo disa sosh dhe, natyrisht, duke i zgjedhur me kujdes ato që i përgjigjen momentit festiv, bashkë me ndonjë dhuratë modeste – dërgoja të përshkruara.**

**Disa veprojnë edhe pak më ndryshe: për çdo ditë të muajit e zgjedhin nga një thënie me shënimin: për ditën e parë të muajit lexoje vetëm këtë thënie, për të dytën këtë, për të tretën... e kështu me radhë.**

**Mësimi është gëzim. Po të mësonim për çdo ditë nga një mendim të mirë, në fund të vitit do të ishim për 365 mësime më të pasur. Të kam thënë edhe njëherë: dashuria dhe dituria, kur të ndahen me të tjerët – shumëzohen. Mos e ndal vetëm për vete diturinë, se askush nuk mund të jetojë vetëm në këtë botë. Në brezin e pastër të potencialit të gjithë jemi një dhe vlera e individit matet me fuqinë e tij për dhënie e marrje.**

**Dhënia e marrja mund të jenë edhe të natyrës materiale, por dhënia dhe marrja e natyrës shpirtërore – dashuri dhe dituri – është mënyra më e mirë e jetësimit të forcës së njerëzimit.**

**Për Ty, me shumë dashuri,**

**AUTORI**

*

Irlandeze: Ji i lumtur me çfarë ke, do të shohësh se ke përse të jesh i lumtur.

*

Arabe: Pastro zemrën nga lakmia, liron këmbët nga zinxhirët.

*

Sokrati: Lumturia është dhunti e natyrshme, mjerimin e shkaktojnë mungesat artificiale.

*

E lashtë: Njeriu duhet të jetë si reja mbi det, thith ujin e njelmët dhe lëshon shiun e ëmbël.

**(...fillimi)**

Mendimi pozitiv është çelës që i hap të gjitha dyert e thesarit të jetës.

*

Mendimi, thonë të urtit, është vetëm një vetëtimë, por ajo vetëtimë është gjithçka.

*

Të gjitha që i kemi dhe gjithçka që jemi, është vetëm pasojë e mendimeve tona.

*

Mësuesi tha: Mendimet janë fuqi që e vënë në lëvizje edhe qiellin, edhe tokën.

*

Në qoftë se vetëdijësohemi për fuqinë e mendimeve, nuk do të kemi nevojë të akuzojmë askënd për dështimet tona.

*

Është e njohur se mendimi krijues është vlera e parë e gjinisë njerëzore: të krijosh do të thotë të jetosh edhe shumë kohë përtej vdekjes.

*

Në qoftë se, vërtet, vetëdijësohemi për fuqinë e mendimeve tona, do ta kemi vetëm një nevojë: të dashurit tanë t'i ftojmë në festat e gëzimeve.

*

Nënvizoje me vijë të trashë: Asnjëherë mos i beso asnjë mendimi që lind në kokën tënde, në qoftë se ai mendim nuk të sjell gëzim në zemër.

*

Mësuesi tha: Jam betuar se do ta dëgjoj vetëm njeriun që fjalën e përdor për të thënë një MENDIM dhe mendimin e përdor për të thënë TË VËRTETËN.

*

Thuhet se për mendime të mëdha duhet të jesh edhe hero edhe idealist, e unë them: Për mendimin pozitiv duhet të jesh vetëm NJERI.

*

Mendimet më të thella janë aq të thjeshta sa secili lexues do të mendojë se këto janë mendimet e tij.

*

Mendimet rrinë në secilin njeri, si ajka në çdo pikë të qumështit.

*

…mendimi i mirë, herë-herë, është sikur brumi: duhet ngjeshur mirë e mirë, që të shndërrohet në mendim jetëgjatë.

*

Mendimet shpesh janë sikur era: shuajnë zjarrin e vogël, por ndezin edhe më shumë zjarrin e madh.

*

Mendimet e këndshme sjellin kthesa.

*

Mendimet e fuqishme, nëpërmjet njeriut, sundojnë botën.

*

Nuk ka asgjë në botë që të çarmatosë me shumë e me fort sesa mendimi që përmban mirësi.

*

Mendimi pozitiv është mbret i gjithë botës, mendimi negativ është mbret vetëm i budallenjve.

*

Urtaku ynë tha: Mendimet janë si diamanti, aq sa është zor të gjenden, aq është zor të përpunohen.

*

E dyta: Njeriu nuk bëhet i lumtur duke arritur gjërat me vlerë, por duke arritur çfarë i dëshiron zemra.

*

Të gjitha qeveritë në botë mbledhin tatime e bëjnë investime, por asnjë qeveri në botë nuk mund të mbjellë gëzime në zemrat e njerëzve si mendimi pozitiv.

*

Thuhet: Njerëzit vdesin, përmendoret rrënohen, vetëm mendimet që ndërtojnë jetën e brezave jetojnë deri në amshim.

*

Plaku tha: Mendja e fuqishme që ndjek qëllime praktike, është mendja më e mirë në botë.

*

Përvoja tha: Kur të arrish në majë të bjeshkës, do të shohësh dhe do të bindesh se nuk paska qenë maja aq e lartë.

*

Prandaj: kur pi ujë, mendo për burimin.

*

Urtaku nënvizoi: Mos kini kurrë qëllim për të qenë diçka, në qoftë se nuk jeni më parë NJERI.

*

Me lehtësi mund të arrihen sukseset në jashtësi; lehtë bëhesh Prof., Mr., Dr., Akademik, gjeneral apo boss i pasur, por vështirë, njëmend shumë vështirë, është të arrihet grada më e lartë në jetë: NJERI.

*

Mendimi pozitiv është sikur dielli: gjithë natyrës i jep dritë e jetë dhe nuk krijon zhurmë.

*

Mendimi pozitiv është sikur dielli: asgjë nuk rëndon, asgjë nuk lëndon dhe asgjë nuk rrënon.

*

Dielli depërton edhe nëpër ujë e nëpër xham: as nuk stërpik, as nuk thyen gjë dhe, prapë, jep dritë e ngrohtësi.

*

Ndaj dritës e ngrohtësisë së diellit nuk mund të ankohen as grykësit e pangopshëm: mund të marrin sa të duan, nuk harxhohet kurrë.

*

Burimi i begatisë hyjnore, që nuk shteron kurrë, gjendet në shtratin e mendimit pozitiv.

*

Mendimi pozitiv është begati e pafund: mund të marrin të gjithë sa të duan dhe, prapë, kurrë fundi s'i shihet.

*

…dhe kjo dhënie e marrje përsëritet çdo ditë, prej fillimit të botës e deri në amshim.

*

Mendimi pozitiv është si fara: në një farë gjendet një mal i tërë me lisa.

*

**Të gjithë mund t'i numërojnë sa fara gjenden në një kokërr mollë, por cila është ajo mendje që mund të dijë sa molla gjenden në një farë të strukur në zemrën e mollës?**

*****

Mësuesi tha: këtë enë të ndjeshme ti vazhdimisht e zbraz dhe pandërprerë e mbush me jetë të re,

*

Shekujt kalojnë e ti edhe më tutje qet dhe ende ka ku të qitet,

*

Dhe: derisa punon, ti je fyelli nëpërmjet zemrës së zbrazët të të cilit shushuritja e erës shndërrohet në muzikë.

*

Mendimi pozitiv depërton nëpër tërë qenien e njeriut, sjell dritë, ngrohtësi, energji dhe kurrë nuk thyen, as nuk lëndon gjë.

*

Urtaku ynë nënvizoi: ashtu si bleta që prodhon mjaltë çdo vit, ashtu si pjergulla që jep rrush çdo vit, edhe njeriu duhet të përsërisë vazhdimisht bamirësitë e tij.

*

Mendimi pozitiv është barra më e lehtë në jetë, askush deri më sot nuk ka ndier lodhje prej tij.

*

Mendimi pozitiv nuk shkakton ngopje, natë e ditë mbill mendime pozitive në qenien tënde dhe, prapë, do të kesh nevojë për mbjellje të reja.

*

Mendimi pozitiv është fillimi i udhëtimit drejt QETËSISË.

*

Mendimi pozitiv është ama e jetës së lumtur.

**( ...prapë: fillimi)**

*

Njeriu që di të qeshet me gjithë zemër, di t'i shërojë sëmundjet.

*

Njeriu është qetësi e plotë dhe dashuri e pastër.

*

Njeriu është mençuri e thellë dhe e vërtetë e lartë.

*

Njeriu është edhe besim, edhe dyshim.

*

Njeriu është edhe mirësi, edhe mëshirë.

*

Njeriu është edhe paqe, edhe gëzim.

*

Njeriu është edhe dritë, edhe mirëkuptim.

*

Njeriu është edhe falje, edhe durim.

*

Njeriu është edhe fuqi, edhe trimëri.

*

Njeriu është edhe rrugë, edhe udhëtar.

*

Njeriu është edhe ndihmës në fatkeqësi, edhe ngushëllues në pikëllim.

*

Njeriu është edhe histori, edhe ardhmëni.

*

Njeriu është edhe nxënës, edhe mësues.

*

Njeriu është edhe ndërtues në vetëbesim, edhe shërues në lëndim.

*

O njeri, njih vetveten të këtillë dhe duaje veten tënde.

*

…dhe thuaj: Përulem vetëm para njeriut që ka arritur ta njohë vetveten.

*

Mendo, prandaj, vetëm një minutë në ditë për veten tënde.

*

Dhe mendo në këtë rrugë: kush je ti?, pse ke ardhur në jetë?, mos ke ndonjë detyrë?, mos ke ndonjë borxh?, mos duhet të bësh diçka të mirë për veten tënde, për familjen, për kombin, për njerëzimin?

*

Asgjë në botë nuk ndodh rastsisht, prandaj as lindja e njeriut.

*

Secili njeri vjen në jetë me një detyrë: ta rrisë një fëmijë, ta ndërtojë një shtëpi, ta shkruajë një libër, ta mbjellë një pemë, të ngrejë diçka në art, të mbjellë një lule, ta thotë një lutje.

*

Kështu është për të gjithë, por ti mendo njëherë për veten tënde, sepse ti je kryesori, ti je qendër dhe epiqendër e botës.

*

Në qoftë se ti nuk ke shëndet të mirë, në qoftë se ti nuk je i lirë, në qoftë se ti nuk ke fuqi krijuese, qysh mund të jesh i mirë për të tjerët?

*

Në fund të ditës, kur ta bësh llogarinë e fitimit ditor, kur të dalë rezultati nën vijën e fundit "gjithsej", mendo mirë e mirë sa duhet ta paguash njëherë veten tënde, pastaj të tjerët.

*

Duaje veten tënde dhe fuqizoje jetën fizike, intelektuale dhe morale.

*

Fizikisht mund ta forcosh veten tënde aq sa ke dëshirë: me ushtrime, me sport, me disiplinë e vendosmëri kalitet trupi dhe arrihen rezultate mahnitëse.

*

Në jetën intelektuale arrihen majat e suksesit me lexim, me studim, me analizë të veprave të artit.

*

Jeta morale fillon e mbaron në një pikë që quhet: vullnet.

*

Vullneti, në fund të fundit, është bazë e jetës fizike, intelektuale dhe morale.

*

Kalitja shpirtërore arrihet në rrugë tjetër: me njohje, me qetësi, me meditim, me mosvlerësim, me komunikim me natyrën.

*

Të gjitha në jetën njerëzore burojnë nga shpirti, qarkullojnë e qarkullojnë e qarkullojnë nëpër jetë dhe prapë kthehen në shpirt.

*

Nëpër vijë shpirtërore vijnë të gjitha, çdo gjë lind në ide, e ideja burimin e ka në shpirt.

*

Ideja, pastaj, formësohet në mendim.

*

Mendimi shprehet me fjalë.

*

Përmes fjalëve të renditura formësohet mendimi.

*

Fjalët prodhojnë energji.

*

Energjia është fuqi e liruar.

*

Në qoftë se energjinë, domethënë fuqinë e liruar, e orienton nga shëndeti, do të kesh shëndet të përkryer.

*

Në qoftë se fuqinë e liruar e orienton nga liria, begatia, krijimtaria - të gjitha do të bëhen pjesë e përvojës sate.

*

Në qoftë se fuqinë e liruar e oreinton nga përtëritja, rinimi, atëherë, edhe rinimi i trupit tënd do të jetësohet.

*

Jeta njëherë është njohje, pastaj është zgjedhje e lirë.

*

Jeta është e bukur, mëkta të mos kënaqesh.

*

Ti je timonieri kryesor, i vetmi, që me kompetencë mund ta drejtosh jetën tënde andej nga dëshiron ti.

*

Jeta është shumë e bukur për të gjithë ata që duan dhe dinë ta jetojnë.

*

Dituri dhe njohje e jetës është: dëshirat tona janë lajmëtare të mundësive të vërteta.

*

Dëshirat tona e fuqizojnë dhe e formësojnë vullnetin tonë.

*

Vullneti ynë u jep formë e përmbajtje të gjitha veprave tona.

*

Veprat tona e formësojnë në tërësi fatin tonë jetësor.

*

Prandaj edhe është thënë: Secili njeri në këtë planet mund të marrë nga jeta e vet sa të dojë dhe çka të dojë.

*

Dëshira lind në njeriun kur të krijohen parakushtet për plotësimin e saj.

*

Të gjitha dëshirat normale njerëzore, të mbara e të mira, të sinqerta e të dobishme, mund të plotësohen.

*

Me lehtësi të madhe mund të plotësohet dëshira e profilizuar, e qartë, e kthjellët.

*

Është vërtetuar se: në mendjen e njeriut, brenda njëzet e katër orëve, qarkullojnë 14.000 mendime e dëshira.

*

Nëse dëshiron të të plotësohet një dëshirë, lirohu nga shumësia, qartësoje NJË dëshirë.

*

Jeta pa dëshira, thotë urtaku i lindjes, është vetëm një mugëtirë.

*

Dhe çdo dëshirë është e verbër, në qoftë se nuk ka dituri.

*

Dhe çdo dituri është e kotë, nëse nuk ka punë.

*

Dhe çdo punë është boshe, nëse nuk ka dashuri.

**(..dhe prapë fillimi)**

*

…dhe në fillim ishte fjala.

*

Njeriu e ndërton veten me fjalë.

*

Në përvojën e të mirëve janë nënvizuar dy thënie, dy të vërteta të amshueshme, që duhet përsëritur me mijëra herë:

*

E para: Mos më thuaj se jam i keq, me bie ndërmend se jam i keq, e ndiej veten keq, punoj e veproj keq dhe – bëhem i keq.

*

(Me këtë akuzë lëndohet ligji i parë i mendjes. Mendja kurrë nuk e pranon fajësinë. Mendja mund t'i harrojë të mirat, por akuzën s'e harron sa të jetë gjallë.)

*

E dyta: Më thuaj se jam i mirë, harroj se jam i keq, e ndiej veten mirë, punoj e veproj mirë dhe – bëhem i mirë.

*

(Dashuri do të thotë hapje e dyerve dhe dritareve të mendjës. Fjala është energji. Dashuri dhe energji në mendjen e njeriut do të thotë një transformim, një alkimi e brendshme që jep këtë rezultat: të ligen e bëjnë të mirë, të mirën e bëjnë edhe më të mirë.)

*

Fjala krijon energji, me fjalë arrihet motivimi dhe frymëzimi i njerëzve, sepse fjala e ndryshon edhe biokiminë e trupit të njeriut.

*

Thonë: Thika plagos trupin, fjala shpirtin.

*

Por: Mjeku shëron plagën, fjala shëron shpirtin.

*

(Të njohura: Vraja njeriut shpirtin, trupi i vdes vetë, dhe: Shëroja njeriut shpirtin, trupi shërohet vetë.)

*

Fjala “të dua”, (thonë tre autorët, që u shpallën më të mençurit e shekullit të njëzetë), krijon me mijëra ndryshime pozitive në metabolizmin e trupit të njeriut.

*

Fjala e mirë është fara më e mirë në botë dhe gjithnjë jep frytet më të këndshme të gjinisë njerëzore.

*

Mbille farën e mirë në njerëz, sepse njeriu çdo gjë që bën në jetë, e bën për veten e vet...

*

E lashtë: Njeriu atë që mbjell, atë do ta korrë një ditë...

*

Ndërtoje jetën e fëmijës tënd me fjalë të mira, me fjalë frymëzuese që fuqizojnë shpirtin. Dhe kënaqu, pastaj, me rendimentet e farës se mbjellë në qenësinë e njomë.

*

Por, mos e harro, në fillimi të fillimit, vetveten: ndërtoje veten, ndryshoje veten me fuqinë e fjalës, që ndryshon edhe biokiminë e trupit tënd.

*

Në natyrë çdo gjë është në harmoni të plotë: sa ka sëmundje, aq ka barna për shërim.

*

Të gjitha që gjenden në natyrë, gjenden edhe në trupin e njeriut.

*

Dije se mjeku më i mirë në botë dhe barnatorja më komplete në botë gjenden në trupin e njeriut.

*

Fjala e saktë është zile alarmi, që e zgjon nga gjumi mjekun më të mirë në botë, i cili gjendet në trupin e njeriut.

*

Fjala e saktë i hap dyert e barnatores më komplete në botë, që gjendet brenda trupit të njeriut.

*

Pleqëria 60 për qind është bindje: nëse e do rinimin, ndryshoje këtë bindje me fuqinë e fjalës.

*

Po ta dinin njerëzit se çfarë fuqie fshihet në secilën fjalë, në ballinë të çdo fjalori do të qëndronin vërejtjet: për fjalët negative - “Kujdes, helm!”, për fjalët pozitive - “Thesar i pafund”.

*

Fjala është materiali më i lirë me të cilin ndërtohet lumturia e shtrenjtë njerëzore.

*

Fjala krijon energji.

*

Pa energji nuk ka jetë.

*

Dhe të lus për kujdes në këtë pikë: Fjala cakton kahun e energjisë, fuqia e fjalës e orienton përdorimin e energjisë: në polin pozitiv apo negativ.

*

Njerëzit e mençur kanë shumë energji. Shihet në shkallën e vetëdijësimit të tyre! Prandaj, janë të lehtë, flasin lehtë, ecin lehtë, punojnë lehtë.

*

Të marrët dhe përtacët nuk kanë energji. Prandaj janë të rëndë, ecin rëndë, flasin rëndë, punojnë rëndë dhe përjetojnë lëndime e pësime.

*

Të marrët dhe përtacët janë fare afër vdekjes. Të vdekurit peshojnë shumë rëndë, sepse nuk kanë energji.

*

Përtacia shpirtërore shtrat të pushimit e ka vdekjen.

*

Njerëzit e bukur e fotogjenikë kanë shumë energji. Energjia e tyre e krijon bukurinë. Populli ynë i cilëson shumë bukur: “u shkrep ftyra!”

*

Budallenjtë dhe përtacët janë të shëmtuar, në jashtësinë e tyre duket një lëkurë e mërtisur, negative.

*

Në varrin e Ramzesit është gjetur një letër në të cilën shkruante: Qysh është brenda, ashtu është jashtë, qysh është poshtë, ashtu është lart.

*

Pranverë në shpirt, pranverë në fytyrë. Natë në zemër, natë në fytyrë. Mjedisin lustër e bën mjeshtri - Mashtrim.

*

Dhe, prapë: fjala krijon energji. Përdore, prandaj, fjalën pozitive, që krijon energji të kulluar...

*

Fjala, që krijon energji, shqiptohet vetëm në kohën e tashme.

*

Fjala e sotit nuk mund të krijojë energji për dje, as për nesër....

*

Dita e djeshme është ditë e djegur.

*

Në qoftë se flet e mendon në dje, me dorën tënde ia vë vetes përpara hirin e ditës së djegur dhe e ndot frymëmarrjen tënde.

*

Nesër është NDOSHTA. Kush e di ajo “nesër” a do të vijë, qysh do të vijë dhe cilat do të jenë dëshirat tona për atë “nesër”?

*

Prandaj, jeto në sot, në këtu e në TASH. Ky është i vetmi çast i jetës reale, i jetës së vërtetë.

*

Fol në sot, në këtu e në tash, që të jesh tërësisht i vetvetes dhe për veten tënde.

*

“Nesër” – thonë të urtit - është ditë e mrekullueshme për fëmijët dhe ëndërrimtarët.

*

Thonë: Të gjitha lulet e ardhmënisë ndodhen në farën e së tashmes. Mbill, pra, sot.

*

Rruga për në ardhmëni kalon mespërmes ditës së sotit.

*

Sot, këtu e TASH: shikoje veten në sy, me dashuri, dhe thuaj: jam shëndoshë, jam (i,e) lumtur, jam (i,e) gëzuar.

*

Kur të thuash: “Unë jam…” do të të dëgjojë ylli yt dhe do të të gjejë (kudo të jesh) ylli yt prijatar në jetë.

*

Mos harro se nuk je jetim, je në dorën e ngrohtë të dritës hyjnore dhe liroje shpirtin nga ngarkesat e panevojshme.

*

Nga dora e ngrohtë e dritës hyjnore mund ta largosh vetveten vetëm me njollat e shëmtuara të dyshimit tënd.

*

Duaje veten tënde dhe jeto në çastin e tashëm, duke shijuar çdo moment sikur të ishte i fundit në jetë.

*

Dashuria e plotë ndaj vetvetes arrihet në kohën kur pushtohen të gjitha rrafshet e NJOHJES.

*

Dituria, thotë një urti gjermane, është diell i shpirtit.

*

Ndërkaq, një urti irlandeze thotë: dituria e bën të dobëtin të fortë, të varfërin mbret, të ligun të mirë, budallanë të arsyeshëm.

**(...dhe prapë: fillimi)**

*

Mos e lejo veten të shndërrohesh në besimtar lypës, por shndërrohu në besimtar MIRËNJOHËS.

*

Zemra mirënjohëse është gjithmonë e gjithmonë e gjithmonë brenda thesarit të pafund të gjithësisë.

*

Librat e vjetër thonë: Kur e pyetën Zotin me çka mund të të shpërblejmë ne, vdekatarët e kësaj bote, Ty që na dhurove gjithë këto të mira, kur dihet se tërë gjithësia të takon Ty, Zoti tha: me një fjalë goje, thuaj: Të falënderoj, o Zot!

*

…dhe nuk është nënvizim i kotë që, sa të gjitha ritualet fetare një për një, sa të gjitha lutjet fetare një për një, FALËNDERIMI është në vendin e parë, thonë këta libra të vjetër.

*

E në shqipen tonë të bukur, shprehja “të falem nderit” mban vendin e nderit në krahasim me të gjitha shprehjet falënderuese të gjuhëve të tjera.

*

(Të thellohemi pak në këtë shprehje të mrekullueshme: të falem nderit, pra: përulem para nderit tënd, gjunjëzohem para nderit tënd, unë zvogëlohem, bëhem kokërr meli para madhështisë së nderit tënd! Madhështore).

*

(A mund ta gjeni një gjuhë tjetër të botës ku sintetizohen respekti e mirënjohja më dendur e më bukur se në shprehjen e mirë të shqipes së bukur: të falem nderit... të falënderoj edhe Ty që e lexove.)

*

(Më lejoni këtu një çast ngrohtësie intime, sepse, shpirti më tha, thuaj: edhe në varr do ta marr tingullin e muzikës sate hyjnore, o shqipja ime e shenjtë).

*

Asgjë nuk ke bërë ti për trupin tënd, e ke dhuratë.

*

A ke ditur ndonjëherë të thuash: Të falëndeoj, o Zot, për dritën e syve, për mendjen, për zemrën…, për të gjitha këto të mira që m’i ke dhënë?

*

Për këtë dhuratë të shtrenjtë falënderohu orë e çast dhe liroje trupin e prit, se falënderimi të kthehet si lumturi e përkryer.

*

Por, thuaje falënderimin zëshëm, sinqerisht e me bindje se tërë botën mund ta mashtrosh, por shpirtin tënd dhe Zotin nuk i mashtron dot.

*

Mos u shndërro në besimtar lypës, mos u bëj lypsar i neveritshëm, sepse lypësia e prodhon refuzimin.

*

Sa herë në ditë ke shqiptuar lutjet: ”O Zot, më jep këtë e atë, më ndihmo këtu e atje…” dhe mendo mirë: a ke ditur që një herë, vetëm një herë në ditë të shqiptosh falënderimin?

*

Njerëzit gjysmë të fjetur, ag e terr mendojnë për gjërat që u mungojnë e kurrë nuk dinë të jenë mirënjohës për ato që i kanë.

*

Në qoftë se mendon për ato që i ke, gjithnjë do të të dalin shumë më shumë se ato që të mungojnë.

*

Mos e humb harmoninë shpirtërore duke menduar për mungesat, por ktheje barabarin e jetës duke menduar për begatinë-dhuratë, që e ke në pronësi.

*

…dhe thuaje falënderimin derisa ta dëgjojë çdo por dhe çdo fije e indit më të hollë të trupit tënd.

*

Atëherë do të jesh në brezin e potencialit të kulluar, ku mbretërojnë qetësia dhe harmonia e plotë.

**(...edhe një herë: fillimi)**

*

Ligji themelor i jetës së njeriut është ligji i BESIMIT.

*

Të gjitha në jetën e njeriut realizohen në nivelin e besimit: aq sa të besosh, aq do të ndodhin, as më shumë, as më pak.

*

Në qoftë se beson se ekziston magjia e zezë (sehiret, siç njihen tek ne!), atëherë vërtet do të ndeshësh gjendje të pakëndshme.

*

Në qoftë se nuk beson në magjinë e zezë dhe nuk i përfill sugjestionet e shëmtuara të falltarëve e sharllatanëve, atëherë, vërtet, magjia e zezë për ty as nuk ekziston, as nuk ka ekzistuar kurrë.

*

Të besosh në magjinë e zezë është marrëzi, madje edhe turp.

*

Të besosh në magjinë e bardhë do të thotë: të besosh në potencialin e kulluar dhe në dritën hyjnore që gjendet përbrenda njeriut.

*

Në qoftë se beson në sukses, në begati, në mirëqenie, atëherë fuqia e panjohur e trupit do të mundësojë që të gjitha të bëhen pjesë e përvojës sate.

*

Nëse dyshon se nuk mundesh, nuk di dhe nuk do t'ia dalësh mbanë, atëherë dyshimi yt do të shndërrohet në pengesë dhe ti njëmend nuk do t'ia dalësh, mbanë.

*

Dyshimi është sëmundje e rëndë mentale dhe pengesë serioze që bllokon fuqitë krijuese.

*

Dyshimet i duhen shkencës, pa dyshime nuk ka shkencë. Ngritja shpirtërore arrihet me besim.

*

Besimi dhe bindja e fortë e ndryshojnë edhe metabolizmin e trupit të njeriut, krijojnë alkiminë e brendshme dhe bëjnë mrekullinë.

*

Besimi është mendim i zgjuar dhe çelës i qendrave të energjisë.

*

Pa besim të duhur ti je si uji i lumit, që rrjedhë teposhtë dhe vetëm teposhtë.

*

Besimi i fortë i çel qendrat e energjisë dhe ti që dje ishe si ujë i lumit që rridhte teposhtë, sot shndërrohesh në avull, që me lehtësi ngjitet përpjetë dhe vetëm përpjetë.

*

Beso se ke shëndet të mirë, beso se je i lirë, i pasur, i lumtur dhe besimi yt do të shndërrohet në farë të njëmendtë që mbillet në nëndërdije.

*

Pse të dyshosh, kur katërçipërisht është vërtetuar se: TË GJITHA ligjet e natyrës punojnë për të mirën e njeriut.

*

E do një dëshmi: kur njeriu e thyen dorën, ligjet e natyrës bëjnë që të rriten qelizat e ashtit dhe dora të shërohet. (Mijëra shembuj të këtillë do të takosh në përvojën tënde...)

*

Njeriu me dyshime e mendime negative gjithë ditën punon kundër vetvetes.

*

Nuk e thonë më kot librat e vjetër: mos ki frikë prej Zotit, frikoju vetes sate.

*

Beso, prandaj, në rrugën tjetër, në rrugën e së mirës që hyn tërësisht në brendinë e ligjeve të natyrës: realizo të drejtat e tua...

*

E të drejtat e tua janë: të kesh shëndet të përkryer, të kesh liri të plotë, begati, sukses, gëzim e lumturi.

*

Këto janë të drejtat e tua, sepse këto janë gjendje normale të jetës njerëzore.

*

Të tjerat: sëmundja, robëria, varfëria, fatkeqësia e mjerimi, që të gjitha janë gjendje abnormale, që ia shkakton njeriu vetvetes me mendime negative.

*

Humbolti i pavdekshëm ka thënë: Do të vijë dita kur sëmundja do të jetë marrëzi, sepse të gjitha sëmundjet bazën e kanë në mendimet negative.

*

Kur të krijosh besimin dhe bindjen e plotë në fuqinë mahnitëse të mendimit pozitiv, ngritja shpirtërore shndërrohet në lojë.

*

Njeriu që di të qeshë, di t'i shërojë të gjitha hallet e dertet, por edhe të gjitha sëmundjet...

*

Jeta njerëzore në tërësi është një lojë e madhe, por jeta me besim të plotë është lojë e hareshme.

*

Në lojë nuk ke nevojë ta tensionosh vetveten deri në sëmundje, sepse loja është – lojë. Fitore e humbje janë pjesë e lojës.

*

Në lirshmërinë e plotë, suksesi dhe arritjet në jetën materiale realizohen me lehtësinë e lojës.

*

Bujku e hedh farën në arë dhe ka bindje të plotë se ajo farë do të mbijë dhe fara mbin.

*

E pse të dyshosh ti në rezultatet e punës satë, të mbjella në cilindo aktivitet të jetës?

*

Ai që punon, ka të drejtë të presë rezultatet e punës dhe ato rezultate nuk do të mungojnë.

*

Por, për lehtësim të lojës dhe të suksesit duhet t'i largosh njollat që pengojnë dhe dëmtojnë lojën, e ato njolla i prodhon frika ose ama e mendimit negativ dhe dyshimi.

*

Mos mendo keq për askënd, sepse ai mendim negativ që lind në kokën tënde, askujt s'i bën keq. përveç - vetes sate.

*

Librat e vjetër thonë: Gjithçka që dëshironi t'ju bëjnë juve njerëzit, bëjuni edhe ju atyre.

*

Koka që prodhon mendimin negativ është burimi i helmit dhe ai helm do të shpërndahet nëpër trupin e asaj koke.

*

Njerëzit negativë vetë e pinë pjesën më të madhe të helmit të tyre.

*

Njerëzit negativë kanë një lumturi të zezë, nata e tyre shpirtërore kurrë nuk përfundon me agim – por me dëshpërim.

*

Njerëzit me mendime negative përplasen me njëri-tjetrin gjithnjë në rrugica të ngushta.

*

Japonezët thonë: me gjeneralin e fortë nuk ka ushtarë të dobët, e si mund të ketë mendime negative me vetëdije të lartë?

*

Në qoftë se arrijmë të kuptojmë se vrasësi më dinak i jetës njerëzore është mendimi negativ, atëherë kemi kuptuar shumë nga ligjet e jetës.

*

Mendimi negativ i ngjan frikacakut: i ndjek nga pas ata që i sheh se dridhen dhe ua mbath para atyre që i dalin përballë.

*

Ne do të jemi, prandaj, të atillë çfarë e kemi krijuar amën e mendimeve tona.

*

Ne do të jemi të atillë çfarë e kemi krijuar edhe amën e BESIMIT tonë.

*

Fajësoje dhe akuzoje kë të duash, por mos harro se askush në botë nuk mund të të dëmtojë më shumë sesa ti vetveten.

*

Akuza është ferr. Ai që akuzon, një ditë do të jetë i akuzuar, sepse akuzën e ka mbjellë si farë të zgjedhur për vete.

*

Falja është parajsë. Ai që e kultivon faljen do të lehtësohet nga njollat e shëmtisë dhe njëmend do ta përjetojë shijen e vërtetë të lirisë.

*

Në ngritjen shpirtërore duhet ecur me besim e bindje të plotë, sepse është rruga e vetme – një dhe e vetmja – që të ndihmon të hysh në ylberin e lumturisë së plotë e të pafund.

*

Rrita shpirtërore nuk shihet me sy të rëndomtë, siç nuk shihet rrita e fëmijës apo rrita e bimës, por ajo ndodh. Dhe këtë rritë e shohin vetëm sytë e një vetëdijeje të lartë.

*

Pasi rrita shpirtërore është e padukshnme për syrin e rëndomtë, atëherë në këtë rrugë ecet lirshëm e sigurt vetëm me BESIM.

*

Besimi, prandaj, është ligji suprem i jetës njerëzore dhe do ta arrijnë lumturinë vetëm ata më të mençurit, që nisen në këtë rrugë me besim e bindje të plotë.

*

Në këtë çast kur po flasim e po mendojmë për besimin dhe ngritjen shpirtërore, mendimi bie në zero, barabari i jetës shënon qendrën, ne jemi në harmoni të plotë me ylberin e dritës hyjnore.

*

Kjo është rruga e lumturisë së pastër për ata që i kanë nëntë dhe për ata që i kanë nëntëdhjetë e nëntë vjet. Domethënë, për të gjithë.

*

Të gjithë njerëzit e kanë një jetë, por, o Zot, sa pak dinë ta jetojnë atë jetë.

*

Në çdo dhjetë njerëz, thonë psikanalistët e këtij lëmi, vetëm një di ta bëjë lumturinë shprehi.

*

Nëntë të tjerët e kanë aftësuar veten të merren me prodhimtarinë më të shëmtuar në botë: prodhojnë helm për vetveten, por edhe për të afërmit.

*

Vetëdija dhe vetdijësimi i plotë ia mundësojnë njeriut që ta ndërrojë kahun e energjisë: në polin pozitiv – parajsa; në polin negativ – ferri i kësaj bote.

*

Kur të arrihet pika themelore e rritës shpirtërore, që quhet NJOHJE, të tjerat e kanë emrin e thjeshtë: zgjedhje e lirë e secilit për vete dhe për jetën e vet.

*

Urtaku tha: Dituria dhe fuqia njerëzore përbëjnë po të njëjtën gjë, sepse mosnjohja e shkaqeve pengon arritjen e qëllimeve.

*

Urtaku tjetër thotë: Shpirtrat e mëdhenj janë si retë: mbledhin që të derdhin.

*

...dhe urtaku i tretë: Vetëm ai zë që del nga zemra, mund të arrijë te zemra.

*

Nisja më e sigurt në rritën shpirtërore është kthimi në fillim dhe fillim nga e para: mendo për veten tënde.

*

Asgjë nuk ke bërë ti për trupin tënd, e, pasi asgjë nuk ke bërë për ndërtimin e trupit tënd, ku po e merr atë të drejtë ta dënosh trupin tënd për gabimet e mundshme?

*

Në qoftë se ndonjëherë ke bërë ndonjë gabim, a thua, në ato kushte, në atë orë të ligë të gabimit tënd, ke pasur ndonjë zgjidhje tjetër që të mos bësh gabim?

*

Njerëzit bëjnë gabime për shkak të mjegullnajës që errëson vetëdijen dhe nuk i shohin edhe një mjijë rrugë të tjera alternative.

*

E  po mirë, ndodhi gabimi dhe çka tash? Ta akuzosh e ta dënosh vetveten deri në shkatërrim të plotë?

*

Në jetë çdo gjë ndërtohet brenda qarkut të përjetshëm: shkak-pasojë dhe pasojë-shkak.

*

Në qoftë se gabimi të ka shkaktuar dhembje, ai nuk ka qenë gabim, por: lajm, nxitje, vetëdijësim.

*

Gabimet, që shkaktojnë dhembje, janë shkolla më e madhe e VUAJTJES.

*

Shkolla e vuajtjes është e vetmja shkollë me vlerë të vërtetë që të vetëdijëson.

*

Në qoftë se akuzon vetveten për gabimet e bëra, për çdo ditë do të përjetosh ferrin e ditës së gabimit.

*

Akuza është ferr. Falja është parajsë.

*

Në qoftë se ia fal vetes gabimet, do të përjetosh ikjen nga ferri i akuzës dhe hyrjen në lirinë e parajsës.

*

Duaje veten tënde dhe në emër të dashurisë ndaj vetvetes – falja vetes të gjitha gabimet.

*

Akuza të rëndon me barrë të rëndë, dhjetë herë më të rëndë se pesha e trupit tënd.

*

Falja të liron nga barra e panevojshme që të shtypë shpirtin.

*

Kurrl nuk do të jesh më i ri dhe më budalla se sot. Nesër do të jesh më i moshuar, por edhe më i mençur për t'ia falur vetes gabimet.

*

Të gjitha faljet ta dhurojnë lehtësimin e trupit dhe lirinë e shpirtit.

*

Vazhdoje faljen: ua fal gabimet prindërve, shokëve, miqve, por edhe të tjerëve, që të kanë lënduar.

*

Ata që të kanë lënduar, kanë qenë vetëm postierë dërgese. Fali me zemër dhe ki mëshirë për ta.

*

Në të gjitha ligjet e drejtësisë botërore, akuza drejtohet kundër kryerësit të veprës.

*

Në rritën shpirtërore gjykohet akti, por nuk akuzohet kryerësi i veprës.

*

Nëse prindërit nuk të kanë edukuar mirë, gjykoje aktin e jo kryerësit e veprës, sepse prindërit për fëmijën nuk kursehen, por ose nuk kanë ditur, ose nuk kanë mundur më mirë. Mos i akuzo.

*

Nëse dikush tjetër të ka lënduar, ki mëshirë për të gjorin, nuk e ka ditur se njeriu çdo gjë që bën e bën për veten e vet.

*

Ti fale, përjetoje lirinë dhe lehtësimin, e më lëndimin që ta ka shkatuar – lëri le të merren ligjet e tjera.

*

Por, mos u gëzo kurrë me fatkeqësitë që do t'i përjetojë armiku yt.

*

Ai që akuzon, një ditë do të jetë i akuzuar.

*

Ai që gjykon të tjerët, gjykon edhe vetveten.

*

Ti e di: Kush mbjell zemërim, korr pendim.

*

Falja është shëruesi më i mirë dhe më i sigurt për të tashmen tënde.

*

Zemra që fal, është e lirë, e lehtë, e gëzuar dhe, natyrisht, tërësisht e shëndoshë.

*

Në traditën kulturore shqiptare është një thënie që prek indin më të hollë të rritës shpirtërore, thuhet: Pse, bre mik, idhnimin e sontit nuk e lamë për nesër?

*

Mrekulli. E kur të vijë dita e nesërme dhe të bëhet sot, prapë hidhërimin do ta lëmë për nesër.

*

E një ditë – hidhërimi do të hidhërohet me ne pse nuk e pranojmë dhe do të ikë – përgjithmonë.

*

Kurrë hidhërimi, askujt në botë, nuk i ka dhënë këshillë të mirë.

*

Hidhërimi është helm për trupin, mendjen dhe shpirtin.

*

Në lashtësi është formuar kjo e vërtetë: drurin e bren krimbi, njeriun hidhërimi.

*

Hidhërimi të qëllon fort, kur të vëren se i nënshtrohesh.

*

Më mirë të pish ujë i gëzuar, se hash mjaltë i hidhëruar.

*

Po të jetonte Zoti në tokë, njerëzit e hidhëruar do t'ia thyenin të gjitha dritaret.

*

Mësuesi tha: Në një shtëpi ku ka një zemër të ngushtë, a nuk fryn përditë një erë e acartë?

*

Ai që arrin të të hidhërojë - dije - gjithmonë është më i mençur se ti.

*

Zoti rri në zemrat e atyre që e kërkojnë, por edhe dreqi rri te ata që e thërrasin.

*

Në mesin tonë gjenden njerëz, që kanë dinakërinë e mençurisë t'i rrinë larg hidhërimit.

*

Gjithmonë thuaj hidhërimit: të falem nderit që erdhe, mund të shkosh menjëherë, se unë kam vendosur që në qenësinë time t'u bëj vend vetëm rrezeve të gëzimit.

*

Kush dyshon në vrasësin dinak të quajtur hidhërim, le të hajë drekë i hidhëruar dhe le t'i analizojë shqetësimet që sjell ushqimi - helm.

*

Burimi i pashtershëm i hidhërimit gjendet gjithnjë në mendjën e mjegullt e të trazuar.

*

Ne edhe pajtohemi lehtë, edhe hidhërohemi lehtë, sepse këto dy gjendje i ndërtojmë me një HIÇ të madh.

*

Populli e thotë pak më ndryshe: As mos u hidhëro, i hidhëruar, as mos u gëzo, i gëzuar. Në mes është harmonia.

*

E vërteta gjendet në mes, pikërisht aty ku ndodhet edhe harmonia e plotë shpirtërore.

*

Të diturit investojnë dhe ndërtojnë objekte, të mençurit investojnë dhe e ndërtojnë vetveten.

*

Në mesin e të gjithë njerëzve në botë, vetëm njeriu i mençur është i lirë, plotësisht i lirë.

*

Kur të ndeshen mendimet e dy njerëzve të mençur – lind bukuria, sepse: ndeshja e dy ngjyrave të bukura – prodhon ngjyra të reja.

*

Urtaku ynë tha: Kush mëson të tjerët, mëson më shumë se ata që mësohen.

*

Babai i mençurisë është vuajtja, nëna e mençurisë është dashuria.

*

I mençuri, atë që e dëshiron e kërkon në veten e tij, budallai atë e kërkon nga të tjerët.

*

Njerëzit e pasur kanë shumëçka që nuk u duhet, të mençurit kanë vetëm atë që u duhet.

*

Në Talmud thuhet: njeriu i mençur është më i rëndësishëm se sundimtari; kur vdes i mençuri, s'ka zëvendësim, kur vdes sundimtari, mund të gjenden edhe me mijëra më të mirë.

*

Sëmundja e vetme në botë, së cilës kurrë nuk do t'i gjendet bar për shërim, është - marrëzia.

*

Jeta, në shikim të parë, duket shumë e ndërlikuar. Jeta dhe fenomenet jetësore duken shumë-shumë të ndërlikuara.

*

Por, të gjitha të ndërlikuarat janë edhe të thjeshta, krejtësisht të thjeshta.

*

Është në mes një fjalë, vetëm një fjalë, që të ndërlikuarat i bën të thjeshta e të thjeshtat i bën të qarta, ajo fjalë shqiptohet: VETËDIJËSIM.

*

Të humburit, në gjysmëgjumin hipnotik, ecin nëpër jetë si në jermi dhe, në çdo hap, ndeshin në pengesa.

*

Të përgjumurit e hutuar janë të humbur dhe e rëndojnë edhe rrugën nëpër të cilën ecin.

*

Të humburit në mjegullnajën e mendimeve nuk arrijnë të jetojnë në sot, në këtu e në tash.

*

Të humburit, që fluturojnë në krahtë e dëshirave të shumta, jetojnë në të gjitha NDOSHTAT e jetës, por asnjëherë nuk e ndiejnë shijen e vërtetë të të jetuarit.

*

Të humburit në mendime e dëshira janë kufoma të gjalla, që marrin frymë.

*

Vetëm me njeriun që jeton në çastin e tashëm, në sot, në këtu e në tash mund të bisedosh për jetën-lojë.

*

Vetëm njeriu i vetëdijësuar përjeton shijen e vërtetë, shijen e plotë të lojës së bukur e të lehtë, që quhet jetë.

*

Bukuria e brendshme është e vetmja bukuri e përhershme dhe e përjetshme.

*

Bukuria e jashtme është e barabartë me trashësinë e lëkurës.

*

Njerëzit që vlerësojnë bukurinë e jashtme, pra mbështjellësin e quajtur lëkurë, janë njerëz që paguajnë shumë më shtrenjtë kartonin se mallin që gjendet në të.

*

Të mjerët ata që i vlerësojnë gjërat që shihen me sy, sa pak shohin këta njerëz.

*

Shihni njerëzit e pasur: sa shumë prej tyre nuk kanë asgjë, përveç frikës se do ta humbin pasurinë.

*

Njerëzit që jetojnë në cekëtinë, edhe kriterin e bukurisë e kanë të cekët.

*

Ç’vlerë ka nxitimi i budallait në rrugën e humbjes?

*

Ma gjeni një njeri të mençur, që pasi t’i thotë dy fjali, të duket i shëmtuar?

*

Ma gjeni një budalla të bukur, që mund ta ruajë bukurinë edhe pas dhjetë minutave të dialogut?

*

Çdo pemë ka rrënjë, çdo mençuri ka një shkak.

*

Njeriu i mençur ngado që të shkojë dhe kudo që të jetë, bukurinë e merr më vete.

*

Bukuria që na frymëzon, na freskon e na jep jetë, gjithmonë është e padukshme.

*

Bukuria e vërtetë nuk mban shumë rroba në trup.

*

Bukuria është shpresë e premtuar.

*

Etja për të bukurën nuk shuhet kurrë: ajo është si ylberi, ti e ndjek në këtë kodër, ai del në tjetrën.

*

Nuk është e bukur ajo që duket e bukur, por ajo që ne mendojmë se është e bukur.

*

Bukuria e vërtetë është memece: nuk lavdërohet kurrë.

*

Bukuria e rrallë të vret njësoj si helmi i gjarprit.

*

Bukuria e vërtetë është mendim pozitiv.

*

Bukuria e dashuria rrinë në të njëjtën lule.

*

Bukuria e përkryer e jetës njerëzore ndodhet në potencialin e kulluar të dritës hyjnore.

*

Bukuria lind në shpirt, hyn në njeriun, në gjeth apo në lule, qarkullon e qarkullon e qarkullon nëpër tërë botën dhe, prapë, kthehet në shpirt.

*

Rrezet e vërteta të shpirtit të njeriut, çdo gjë që prekin, e shndërrojnë në art, në bukuri.

*

Çdo gjë që ngrihet në art, shpirtit të njeriut ia kthen borxhin me rrezet e vërteta të bukurisë.

*

Bukuria e plotë ndodhet në NJERIUN, kur njeriu është njëmend NJERI.

*

Njeriu është njëmend njeri i bukur vetëm atëherë kur arrin ta njohë vetveten.

*

Dashuria është e vetmja fuqi që e fiton luftën kundër dhunës.

*

Dashuria është ilaçi më i fuqishëm, i njohur deri më sot, që e shëron njeriun nga ferri i kësaj bote, që quhet frikë.

*

Dashuria është rruga e parë e jetës njerëzore, që mbulohet me dritë; frika është rruga e dytë e jetës njerëzore që mbulohet me terr.

*

Dashuria është si ajri i pastër, sa herë merr frymë njeriu, e freskon trupin e vet.

*

Mund të jetohet pa dashuri, aq sa mund të jetohet pa ujë.

*

Çelësi universal për të gjitha dyert e jetës njerëzore është një dhe i vetmi dhe quhet: dashuri.

*

Dashuria e çiltër shihet edhe në fund të detit.

*

Të gjitha dashuritë në botë janë ura të vogla që shpijnë drejt urës madhështore e dritës hyjnore.

*

Fuqia e dashurisë është më e madhe se fuqia e mbretërve..., pa dashuri s’do të kishte as njerëz, as mbretër.

*

Ata që përqafojnë dashurinë hyjnore, janë mbretër të vërtetë: s’ka më gjë që mund t’i lëndojë.

*

Dashuria është një gjigant që mund ta lëndojnë thërmijat e dyshimit.

*

Dashuria pa shqetësime është sikur uji në kënetë, ndotet shpejt.

*

Shqetësimet nuk mund të maten, por në shtratin e dashuirsë treten të gjitha.

*

Dashuri e vërtetë ndërmjet partnerëve është: kur të dy, burrë e grua, i kanë të gjitha kushtet që të jetojnë ndaras dhe, prapë, jetojnë bashkë.

*

Ai që të bën të qash, ai të do.

*

Dashuria dhe era nuk maten në peshore.

*

Dashuria, thonë, është ëmbëlsirë që e ka lëngun e ëmbël, e agimin pranverë.

*

Ose të duhemi, ose të vdesim, rruga e mesme është shkrirë në këto të dyja.

*

Dashuria i bën të çelin edhe lulet e livadhit.

*

Dashuria nuk banon në mendjen e ndotur nga shëmtitë e urrejtjes.

*

Dashuria merr trajtën e secilës zemër...

*

Shtëpia e dashurisë është zemra e çiltër.

*

Dashuria dhe urrejtja nuk mund të jetojnë në të njëjtën zemër..., zemra është e vogël, nuk i nxë të dyja.

*

Dashuria brenda një nate mund të ndërtojë një botë.

*

Në botë mund të ketë tepër urrejtje, tepër vuajtje, tepër mjerim, por kurrë nuk do të ketë tepër dashuri.

*

Sado që ta duash njeriun, prapë do të ketë vend ta duash edhe më shumë.

*

Varri më i thellë i frikës ndërtohet në oqeanin e qetë të dashurisë.

*

Vetëm lulet më erëmira të vendlindjes mund t'i gjasojnë dashurisë.

*

Dashuria është ambasador i plotfuqishëm, që përfaqëson me dinjitet zemrën e njeriut.

*

Anonimi i lashtë tha: Kam pak miq; drurin, gurin, përroin..., por kur del hëna, më besoni: jam aq i lumtur, sa s'kam nevojë për miq të tjerë.

*

Mund të kesh pak miq, mund të kesh shumë miq, njësoj është. Por, në qoftë se nuk jeton në miqësi me veten tënde, nuk e ke asnjë mik.

*

Kur ke pak miq, përbuzja e vogël të vret.

*

Kur ke shumë miq, detyrimet e mëdha të lodhin.

*

Kur ke miqësi më veten tënde, jeton në liri të plotë.

*

Skaj më skaj të botës kërkova shokë e miq, nuk e paskam ditur se mikun më të mirë në botë e paskam pasur në qenien time.

*

Më thanë se parajsa e kësaj jete është: të kalosh mirë me gruan, me fëmijët, më fqinjët, me shokët, me miqtë, me dashamirët, me... E nuk më thanë se çelësi i të gjitha të mirave është vetëm një: mençuria.

*

Më thanë: budallenjtë i ruhen armikut, të mençurit i ruhen mikut. E nuk më thanë: ruaje vetëm VETËDIJËSIMIN tënd.

*

Njeriun syçelë nuk mund ta dëmtojë as miku, as armiku.

Miqësia dhe hija janë të përkohshme.

*

Miqësia e vërtetë nuk përbëhet prej fjalëve, por prej përmbajtjeve.

*

Bukurinë e rrezeve të agimit do ta përjetosh vetëm kur t'ia shtrish dorën mikut të dëshpëruar.

*

Miqësia e vërtetë, megjithatë, është pjesë përbërëse e lumturisë njerëzore.

*

Miqësia e plotë është e pavdekshme, armiqësitë jetojnë buzë varrit.

*

Në sytë e mikut të mirë, e sheh mirësinë tënde, në sytë e armikut, e sheh shëmtinë tënde.

*

Mos u merr shumë me të metat e mikut tënd, sepse do të bindesh se të njëjtat të meta ndodhen edhe në ty.

*

Nëse ke një mik të mirë, thonë, mos e ha të tërin.

*

Do të jetojmë mirë për veten tonë, në qoftë se e gëzojmë mikun më të çiltër në botë: fëmijën.

*

Vetëm drita hyjnore është mik i përjetshëm dhe pa asnjë mangësi.

*

Zoti është miku më i shtrenjtë në botë, që na kujtohet rrallë, vetëm në rrezik.

**(... për fund)**

*

Dëshira për humor buron nga rrudhat e vuajtjes...T'ia kthejmë bukurinë fytyrës sonë me një të qeshur të çiltër...

*

Atë ditë që nuk ke qeshur, atë ditë nuk ke jetuar fare.

*

Hulumtimet kanë treguar se fëmijët qeshin 400 herë në ditë, adoleshentët 14 herë në ditë, të rriturit asnjëherë.

*

Njeriu që di të qeshë me gjithë zemër, di t'i shërojë të gjitha sëmundjet.

*

Thuhet: Ata që nuk dinë të qeshin, le t'i paguajnë varrmihësit para se të ngryset dita.

*

Humori nuk të sjell vetëm kënaqësi, por të sjell edhe lirim nga ankthet.

*

Humori është brez i shpëtimit në lumin e rrëmbyeshëm të jetës.

*

I mençuri tha: Sa herë kam qeshur, gjithnjë kam ndërtuar urë të mirë mbi greminat e vuajtjeve.

*

Armiku më i madh për njeriun është mërzia.

*

Mërzia nuk plaket kurrë.

*

Mërzi e frikë nuk shiten me para, merr sa të duash.

*

Ec e mos qesh kur e lexon këtë thënie: Perandori Leka i Madh dhe gomari i tij, pas vdekjes, u bënë plotësisht të barabartë.

*

Për çdo ditë ke pse të qeshësh..., në çdo hap takon njerëz që duan të duken më të mirë sesa janë.

*

Të rinjtë tregojnë se ç’janë duke bërë, këtu s’ka humor; pleqtë tregojnë se ç’kanë bërë, as këtu s’ka humor; budallenjtë tregojnë se ç’kanë ndërmend të bëjnë – eh, me këtë marrëzi qeshet edhe Zoti.

*

Çdo njeri përpiqet ta gjejë një shok apo mik të mirë, por asnjëri nuk bën përpjekje që vetë të jetë i mirë.

*

Cili është më i fuqishëm se vdekja? Ai që qeshet kur ajo i kërcënohet.

*

Çfarë do të thotë fat? Një hije.

*

Çfarë do të thotë lavdi? Një ëndërr!

*

Fama, thonë latinët, zgjat sa flaka e një fijeje kashtë.

*

Çfarë të dëshirojë njeriu në rini, e gjen të plotësuar në pleqëri!

*

Gëzimi, kur ndahet, është gëzim i dyfishtë... Dy zemra të gëzuara pushtojnë edhe malet.

*

Ai që qeshet, mbi të gjitha, ai mund ta sundojë botën.

*

Të bëhemi, prandaj, SUNDIMTARË TË BOTËS, në lojën e bukur që quhet JETË.

**(... fundi i rifillimit)**

**Këtu po e mbyll librin me dhimbjen e përshëndetjes, sepse miku im tha: kjo dashuri kurrë nuk e njeh thellësinë e saj derisa vjen ora e ndarjes.**

**Ty, miku im, që nuk deshe të të përmendeshin as emri, as inicialet, për rritën tënde shpirtërore, po ta them vetëm këtë:**

**Parajsa është të qenit i përkryer! E ti je në rrugë të mirë të arrish përsosmërinë!**